# Disa rregulla për festën e Kurban Bajramit

﴿ من أحكام وآداب عيد الأضحى المبارك ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

saaid.net

**Përktheu:** Irfan Tota

**Rishikoi :** Driton Lekaj

2010 - 1431



## Disa rregulla për festën e Kurban Bajramit

Nuk kanë ngelur vetëm disa ditë nga Festa e madhe e Kurban Bajramit dhe për këtë urojmë çdo besimtar që Allahu t'i pranojë adhurimet e këtyre ditëve.

Disa rregulla të përgjithshme në lidhje me festën e Kurban Bajramit:

- Tekbiri ose ndryshe thënia Allahu Ekber.

Tekbiri fillon nga namazi i sabahut të ditës së Arefatit dhe mbaron pas namazit të ikindisë të ditës së katër të bajramit. Allahu ka thënë: *"Dhe përmendni Allahun në (tre) ditët e caktuara (të Teshrikut)."* (El Bekare: 202)

Forma e tij është duke thënë: ***"Allahu ekber, Allahu ekber, la ilahe ilAllah, Allahu ekber, Allahu ekber ue lil-lahil hamd."*** Që do të thotë. *"Allahu është më i madhi, Allahu është më i madhi, s'ka Zot tjetër përveç Tij, Allahu është më i madhi, Allahu është më i madhi dhe Atij i takojnë falënderimet."*

Pëlqehet që kjo gjë të bëhet me zë nga burrat, pas namazeve, në shtëpi etj, duke shprehur madhërimin e Allahut dhe falënderimin e Tij.

- Therja e kurbanit, për të cilin do flasim në mënyrë më zgjeruar më poshtë.
- Larja dhe pastrimi i të gjithë trupit, parfumosja vetëm e burrave. Veshja e rrobave më të mira pa e tepruar. Femrës i lejohet që të shkojë të falë bajramin duke pasë kujdes që të mos parfumohet dhe të vishet me veshjen islame.

- Ngrënia  nga mishi i Kurbanit. Profeti (paqja qoftë mbi të) nuk hante deri sa të kthehet nga falja e namazit të bajramit dhe përdorte si ushqim mishin e kurbanit.
- Nëse nuk e ke të vështirë, shko në këmbë tek vendfalja e bajramit, sepse kështu është më e pëlqyer.
- Tradita profetike është që namazi i bajramit të falet në një vend të hapur ku të mblidhen të gjithë besimtarët e qyetit ose të fshatit ku jetojnë dhe jo në xhami, përjashto rastin kur bie shi ose ka ndonjë arsye tjetër.
- Shumë dijetarë të njohur të islamit kanë thënë se namazi i bajramit është i detyruar sepse Allahu ka dhënë urdhër duke thënë: *"Falu (vetëm) për Zotin tënd dhe ther kurban."* (El Keuther: 2).  Pra, fal namazin e Kurban Bajramit, pastaj ther kurbanin.  Prandaj ai nuk lihet vetëm se për ndonjë arsye të fortë. Për këtë janë këshilluar edhe femrat që të prezantojnë këtë adhurim të madh të muslimanëve.
- Është e pëlqyer që të kthehesh nga një rrugë tjetër dhe jo nga rruga që ke shkuar për të falur namazin e bajramit, siç ka vepruar Profeti Muhamed (alejhi salatu ue selam)
- Ki kujdes që këtë ditë feste të mos e prishësh duke zemëruar Allahun duke përdorur pije alkoolike apo duke e tepruar në shpenzime të tepërta dhe të panevojshme sepse Allahu nuk i do shpërdoruesit.
- Së fundi, kujtoni vëllezër dhe motra të islamit që këto ditë të kryeni vepra të dobishme  si:  Vizita tek të afërmit dhe largimi nga urrejtja dhe zilja. Pastrojini zemrat në këtë ditë të madhe

dhe mëshirojini të varfrit dhe jetimët duke i ndihmuar dhe duke futur lumturinë dhe gëzimin tek ata të paktën këto ditë feste.

### - Rregullat e kurbanit . . .

Kurban në fenë islame konsiderohet kafsha e butë që i hahet mishi, e cila theret ditët e Kurban Bajramit me qëllim për t'u afruar tek Allahu.

Fjala "kurban" do të thotë afrim, sepse ai që e ther një kafshë, ka për qëllim që të afrohet tek Allahu. Duhet të kemi kujdes se therja e kurbanit për dikë tjetër dhe jo për Allahun është e ndaluar rreptësisht në fenë Islame dhe ky veprim konsiderohet si shirk, vënie shok Allahut. Allahu ka thënë: *"Thuaj: "Në të vërtetë, namazi im, kurbani im, jeta ime dhe vdekja ime, i përkasin vetëm Allahut, Zotit të botëve"* (El Enam: 162)

### - Disa rregulla në lidhje me kurbanin:

- Therja e Kurbanit është nga veprat më të pëlqyera të ditës së bajramit.
- Therja e kurbanit është e ligjëruar në Librin e Allahut. Kuranin dhe në traditën profetike. Allahu ka thënë: "Falu (vetëm) për Zotin tënd dhe ther kurban." (Keuther 2). Ndërsa Profeti (alejhis salatu ues selam) ka therur me dorën e tij dy deshë të bardhë me brirë të bukur. (Buhariu dhe Muslimi)
- Therja e kurbanit është ligjëruar për disa urtësi të mëdha, siç është pasimi i profetit Ibrahim (alejhi selam), gëzimi ditën e festës, ndihma e të varfëve dhe përngjasimi i haxhinjëve.

- Mendimi më i drejtë është se therja e kurbanit është një adhurim shumë i pëlqyer, por nuk është i detyruar.

- Kafsha e kurbanit ka 4 kushte:

a) Të jetë nga kafshët e buta që iu hahet mishi, si deveja, lopa, delja dhe dhia.
b) Të mos ketë mangësi trupore, siç është kafsha çalamane, e sëmura, e moshuara, dhe kafsha qorre në një sy apo e verbër, sepse të gjitha këto bëjnë që kafsha të jetë e dobët fizikisht.
c) Të jetë në kohë të caktuar, që fillon pas namazit të bajramit dhe vazhdon deri në ditën e katërt të bajramit. Nëse e ther para faljes së namazit të bajramit, ajo nuk konsiderohet si kurban, por një mish i zakonshëm. Ai që e ther vetë kurbanin nuk duhet që të heqë apo të presë apo rruajë qimet, flokët dhe thonjtë e tij që nga fillimi i muajit Dhul Hixhe.
d) Kafsha duhet të ketë moshën e duhur e cila është si më poshtë: Deveja duhe të jetë 5 vjeç e lart, lopa 2 vjeç e lart, dhia një vit e lart dhe delja 6 muaj e lart.

- Therja e kurbanit ka më shumë vlerë dhe shpërblim se sa dhënia sadeka e vlerës së tij.
- Një lopë apo deve mund të bëhet kurban për shtatë persona dhe konsiderohet si 7 kurbanë.
- Kurbani ndahet në 3 pjesë: Një pjesë e jep sadeka, një tjetër e dhuron dhe një pjesë e mban për familjen e tij.

- Nga rregullat e therjes së kurbanit është që ta qetësojë kafshën kur e ther duke mprehur thikën apo mjetin me të cilin e ther me qëllim që të mos e torturojë. Të mos e therë në prezencë të kafshëve të tjera që do theren sepse i tmerron ato. Të mos ngutet në rrjepje dhe thyerjen kockave të saj derisa të t'i dalë shpirti. Kur e ther e kthen nga drejtimi Qabes. Është e detyrueshme që të thotë "bismilah", me emrin e Allahut dhe pëlqehet që të thuhet edhe Allahu ekber.